6



# BESIMI NË KADERIN E ZOTIT




Qendra Islamike Kulturore Shqiptare në Norvegji

*Autori:*
**Dr. Musli VËRBANI**

*Titulli:*
# BESIMI NË KADERIN E ZOTIT

*Radhitja kompjetirike,*
*kopertina dhe dizajni grafik*
**Mumin Shehu**

*Shtypi*
***"FOCUS"***

**OSLO**
**2009**

# DUA QË MUSLIMANI TË JETË:

1. Atdhetar
2. Besimtar i sinqertë
3. Cilësor
4. Çlirimtar
5. i Dashur për të gjithë
6. i Dhembshëm për të gjithë
7. Edukues i shoqërisë
8. i Ëmbël në kuvendime
9. Falenderues i Allahut
10. i Gëzuar dhe i lumtur
11. Gjenerator i të mirave
12. Hero në beteja
13. Ideator i zgjidhjes së problemeve
14. Jetësues i veprave të mira
15. Kureshtar për dije
16. i Lumtur
17. Llogaritar i punëve të veta
18. Mënjanues i të këqijave
19. Ndihmëtar i të varfërve
20. Njerëzor
21. Objektiv
22. i Pa thyeshëm si shkëmb
23. Qëndresë si Feniksi
24. Revolucionar
25. Rregullues i marrëdhënieve shoqërore
26. Simbol dhe sypatrembur
27. Shembulltyrë për të tjerët
28. Tejkëqyrës i problemeve
29. i Thjeshtë, modest
30. Udhërrëfyes i së drejtës e i të vërtetës
31. Vullnetmirë
32. Xixëllonjë i shpresave
33. Xhevahir
34. Yll
35. Zemërbutë dhe
36. Zhdukës i së keqes e zhvillues i së mirës

*Dr. Musli VËRBANI*

**“Lutju Zotit dhe thuaj: “O Zoti im më shto dituri”**

Kurani

**“O Zoti im më pajis me dituri të dobishme,
më jep furnizim të begatshëm e
m’i prano veprat e mia”.**

Hadithi

# Hyrje

- Transmetohet se Omeri r.a. ka thënë:

Një ditë, teksa po rrinim te i dërguari i Allahut, u shfaq një njeri me tesha shumë të bardha e me flokë shumë të zinj. Në të nuk vëreheshin shenja udhëtimi dhe asnjëri prej nesh nuk e njihnim. Pasi u ul pranë të dërguarit a.s.v.s duke i mbështetur gjunjtë mbi gjunjtë e tij, e i vuri duart mbi kofshën e tij, e pyeti:

"O Muhamed, më thuaj ç'është Islami?"

Muhamedi a.s iu përgjigj:

"Islami është:

- të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij.
- të falesh namaz
- të japësh zekat
- të agjërosh ramazan
- të kryesh haxh në Kabe, po pate mundësi."

- Ai njeriu tha "fole drejt". Ne u çuditëm si njëherë po e pyeste e mandej po ia vërtetonte përgjigjen.

- Më pas e pyeti: "Më thuaj ç'është Imani". Muhamedi iu përgjigj:

  "Imani është të besosh në Zotin, në melaqet, në librat, në të dërguarit e Tij, në ditën e mbramë dhe në caktimin (parapërshkrimin) e Tij për të mirën e për të keqen".
- Ai njeriu pasi ia vërtetoi përgjigjen "fole drejt", pyeti prapë: "Më thuaj qështë Ihsani-Mirësia"
  Muhamedi a.s iu përgjjigj: "TA adhurosh Zotin sikur tA shihje, sepse, ndonëse ti nuk E sheh, Ai të sheh ty".
- E pyeti gjithashtu "Ç'është çasti i Kijametit". Muhamedi a.s iu përgjigj: "Për këtë ai që po pyetet nuk di më shumë se ai që po pyet".

Ai njeriu, pas kësaj përgjigjeje, pyeti “Atëherë më trego për shenjat e Kijametit”.

Muhamedi a.s iu përgjigj:

- “Kur robëreshës fëmija t’i bëhet zonjushë
- Kur të shihen barinjtë, këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë, teksa garojnë pas ndërtimit të godinave të mëdha”.
- Ai njeriu shkoi pastaj e unë mbeta i habitur. Muhamedi a.s më tha: “O Omer a e njohe atë që po më pyeste”. – Allahu dhe i dërguari i Tij e dinë më së miri-, iu përgjigja. Muhamedi a.s më tha: “Vërtet, ky ishte Xhibrili, erdhi për të jua mësuar fenë tuaj”.”.

( MUSLIMI )

# PËRKUFIZIMI I KADASË DHE KADERIT

**KADA** do të thotë dëshirë, vendim përfundimtarë apo caktim kryekëput.

**KADER** do të thotë planifikim, rregullim, sistematizim dhe përcaktim përimtë i çështjeve.

Besimtari beson me bindje të plotë në Kadanë dhe Kaderin e Zotit dhe e di se besimi në to është shtyllë kryesore e Imanit.

Kur është pyetur Muhamedi a.s. për përmbajtjen e imanit, është përgjigjur;

**Besim në Zotin,**
**melaqet,**
**librat,**
**pejgamberët e Tij,**
**në ditën e fundit dhe**
**në kaderin e Zotit.**

**Pyetje:**

1. *Çka do të thotë Kada e çka Kader?*
2. *Cilat janë shtyllat e Imanit?*

# LLOJET E KRIJESAVE

Zoti i Lartmadhëruar për nga aspekti i udhëzimit dhe dëshirës i ka kriju dy lloje të krijesave e ato janë:

1. Lloji i krijesave të cilat nuk kanë dëshirë por i nënshtrohen Zotit drejtpërsëdrejti. Kësi lloj janë: dielli, hëna dhe gjithë planetet.
2. Lloji i krijesave të cilat kanë dëshirë dhe vullnet.

**Nga ky lloj i krijesave ka që:**

- kanë vullnet dhe dëshirë vetëm të mirë, siç janë melaqet;
- që kanë vullnet dhe dëshirë vetëm për keq, siç është shjtani;

- që kanë vullnet e dëshirë edhe për mirë edhe për keq, siç janë njerëzit.

**Pastaj nga lloji i njeriut kemi:**

- ata, të cilëve imani dhe logjika mbizotërojnë mbi epshin dhe dëshirën, ndaj dhe hynë në rangun e melaqeve;
- ata, të cilëve epshi e mbizotëron tërësisht mbi imanin dhe hynë në rangun e shejtanit;
- ata, të cilëve e mbizotëron epshi i shtazëve dhe kafshëve, ndaj dhe hynë në rangun e kafshëve.

**Pyetje:**

1. *Sa llojëshe janë krijesat e Zotit për nga përudhja e dëshira?*

# NJËSIMI I ZOTIT DHE KADERI

Allahu është i Vetmi krijues absolut.
Kur të mësojë se Zoti vepron si të dojë dhe se të gjitha punët i ka në dorë, njeriu i bindet dhe pajtohet me kaderin e Zotit. E kur të pajtohet me kaderin e Zotit, atëherë njeriu nuk shqetësohet pa masë për ardhmërinë e vet, por ecën i sigurt drejt ardhmërisë, pa këqyrë shumë se çfarë do t'i ndodhë.

Zoti i Lartmadhëdhëruar në Kur'anin fisnik thotë:

قُلِ اللَّهُمَّ مَالِكَ الْمُلكِ تُؤْتِى الْمُلْكَ مَن تَشَآءُ وَ تَنزِعُ الْمُلْكَ مِمَّن تَشَآءُ
وَ تُعِزُّ مَن تَشَآءُ وَ تُذِلُّ مَن تَشَآءُ بِيَدِكَ الْخَيْرُ اِنَّكَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ

**"Thuaj: O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do, e lartëson atë që do dhe e përul atë që do. Çdo e mirë është në dorën Tënde, vërtet Ti ke mundësi për çdo gjë!"**

(Ali Imran, 26)

**Pyetje:**

1. *Përse ndihmon besimi në kaderin e Zotit?*
2. *Thuaje ajetin, me të cilin shpjegohet se Zoti i jep e i merr pushtet kujt do?*

# DREJTËSIA DHE KADERI I ZOTIT

Njeriu kur të besojë në Kaderin e Zotit, e di se Zoti të gjitha çështjet i ka caktuar me drejtësi. Kështu, sepse e di se Zoti është i Drejtë, ndaj dhe me drejtësi ka vepruar ndaj njeriut. Dhe, besimi në Kaderin e Zotin e bën më të fuqishëm dhe më të drejtë në veprime, pse ai e di se Zoti askujt nuk i bën padrejtësi dhe askujt nuk ia humb shpërblimin e punës e të mundit. Për këtë, Zoti i Lartmadhëruar në Kur’anin fisnik thotë:

( اِنَّ اللهَ لَا يَظْلِمُ النَّاسَ شَيْءًا وَ لَاكِنَّ النَّاسَ اَنفُسَهُمْ يَظْلِمُونَ ).

**“Allahu nuk ua bën aspak të padrejtë njerëzve, por ata i bëjnë të padrejtë vetes së tyre”.**

(Junus, 44)

**Pyetje:**

1. *Shpjego për drejtësinë dhe Kaderin e Zotit xh.sh.?*
2. *Thuaje ajetin që tregon se Zoti nuk bën padrejtësi?*

# MËSHIRA DHE KADERI I ZOTIT

Kur të besojë në mëshirën e Zotit dhe të dijë se mëshira e Zotit është absolute, njeriu është i qetë, i sigurt dhe jeton e vepron pa brenga. Njeriu pajtohet, athëherë, me gjithë dëshirë me kadanë e kaderin, ngaqë ka vetëdijen se për të ka përcaktuar Zoti, të cilin e di për të mëshirshëm. Kështu, rrjedhimisht, asnjë ndodhi nuk mund t'ia humb shpresën te Zoti i madhëruar.

Pra, besimi në kaderin e Zotit ia qetëson shpirtin dhe zemrën njeriut, ia siguron trupin, i jep shpresë dhe vullnet që ai të veprojë dhe të punojë pa pasur brenga që do ta pengonin.

Zoti i Lartëmadhëruar në Kur'anin fisnik thotë:

( قُلْ يَا عِبَادِىَ الَّذِينَ اَسْرَفُواْ عَلَى اَنْفُسِهِمْ لاَ تَقْنُطُواْ مِن رَّحْمَةِ اللهِ
اِنَّ اللهَ يَغْفِرُ الذُّنُوبَ جَمِيعًا اِنَّهُ هُوَ الْغَفُورُ الرَّحِيمُ ).

**"Thuaj: O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, pse vërtet, Allahu i falë të gjitha mëkatet, Ai është që shumë falë dhe është mëshirues!"**

(Ez-Zumer, 53)

**Pyetje:**

1. *Shpjego për mëshirën  dhe Kaderin e Zotit xh.sh.?*
2. *Thuaje ajetin që thërret për të mos humbur shpresën te Zoti?*

# DITURIA DHE KADERI I ZOTIT

Dituria e Allahut të lartmadhëruar kap çdo gjë nga e kaluara, nga e tashmja e nga e dukshmja.

Dituria e Tij është e pakufi. Kjo dituri është në Librin (KITABIN) e Allahut.

Besimtari beson me bindje të plotë se në Librin e Allahut janë të përshkruara, e të gjykuara të gjitha çështjet. Këtë e argumentojmë me fjalën e Allahut xh.sh. në Kur'anin fisnik:

( وَ عِندَهُ مَفَاتِحُ الْغِيْبِ لَا يَعْلَمُهَآ اِلَّا هُوَ وَ يَعْلَمُ مَا فِى الْبَرِّ وَ الْبَحْرِ وَ مَا تَسْقُطُ مِن وَرَقَةٍ اِلَّا يَعْلَمُهَا وَ لَا حَبَّةٍ فِى ظُلُمَاتِ الْاَرْضِ وَ لَا رَطْبٍ وَ لَا يَابِسٍ اِلَّا فِى كِتَابٍ مُّبِينٍ ).

**"Çelësat e fshehtësisë janë vetëm te Ai, atë** *(fshehtësinë)* **nuk e di kush pos Tij. Ai di çka ka në tokë dhe në det, Ai di për çdo gjeth që bie dhe s'ka kokërr në thellësi të tokës, s'ka të njomë dhe s'ka të thatë që të mos jetë** *(shënuar)* **në Librin e qartë** *(Kitabin mubijnë)***".**

(El-En'am, 59)

**Pyetje:**

1. *Shpjego për diturinë e Allahut xh.sh.?*
2. *Thuaje ajetin, në të cilin shpjegohet se çelësat e të fshehtave i ka vetëm Zoti i lartmadhëruar?*

# LIBRI DHE KADERI I ZOTIT (KITAB)

LEVHI MAHFUDH quhet libri me të cilin Zoti i Lartmadhëruar ka shkruar të gjitha çështjet, gjithë imtësirat dhe në të cilin çdo gjë e ka përkufizuar me saktësi të plotë.

Zoti i Lartmadhëruar ka ditur, di dhe do të dijë gjithçka.

***"Kur Zoti i Lartmadhëruar e ka krijuar lapsin i ka thënë: Shkruaj! Lapsi i ka thënë: Çka të shkruaj o Zoti im? Zoti i ka thënë: Shkruaj për çdo krijesë dhe për çdo ekzistencë dhe është shkruar çdo gjë prej atij momenti e deri në ditën e Kijametit".***

Këtë e tregon ky ajet kur'anorë:

( اَلَمْ تَعْلَمْ اَنَّ اللهَ يَعْلَمُ مَا فِى السَّمَآءِ وَ الْاَرْضِ اِنَّ ذَالِكَ فِى كِتَابٍ اِنَّ ذَالِكَ عَلَى اللهِ يَسِيرٌ ).

**"A nuk e ke ditur se Allahu di çka ekziston në qiell e në tokë, e tërë kjo është e shënuar në libër** (LEVHI MAHFUDH)**. Vërtet ajo për Allahun është shumë e lehtë".** (El-Haxh, 70)

Zoti i Lartmadhëruar na ka urdhëruar që të pajtohemi dhe të qetësohemi me këtë në ajetin fisnik:

**Thuaj: "Ne nuk na godet asgjë tjetër, përveç çka na është caktuar nga Allahu; Ai është ndihmëtar yni". Prandaj, vetëm Allahut le t'i mbështeten besimtarët".**

(Et-Tevbe, 51)

**Pyetje:**

1. *Çka është LEVHI MAHFUDHI?*
2. *Thuaje hadithin, në të cilin shpjegohet se kur e ka krijuar Zoti Lapsin?*

# DËSHIRA DHE KADERI I ZOTIT
# - EL MESHIE -

Allahu i Lartmadhëruar njeriu e ka lënë të zgjedhë. Kjo liri e dhuruar prej Allahut është dëshirë e Tij. Allahu i madhëruar, meqë Vetë ia ka lejuar dëshirën, edhe ia di dëshirën njeriut. Për këtë Allahu i madhëruar në Kur'anin fisnik thotë:

( وَ مَا تَشَآءُونَ اِلَّآ اَنْ يَشَآءَ اللهُ اِنَّ اللهَ كَانَ عَلِيمًا حَكِيمًا ).

**"Po ju nuk doni gjë, pos nëse do Allahu, e Allahu është shumë i dijshëm, shumë i urtë".** (El-Insan, 30)

Ç'ka do Zoti bëhet e ç'ka nuk do, nuk bëhet. Dëshira e Zotit ka të bëjë me çdo gjë.

Çdo lëvizje në qiej e në tokë dhe çdo heshtje apo moslëvizje në qiej e në tokë ndodhë me dëshirën e Allahut.

Muhamedi a.s. në një hadith ka thënë:

***"Secilit prej jush formimi i embrionit në barkun e nënës i bëhet kështu: për katërdhjetë ditë bëhet farë embrioni, pastaj për katërdhjetë ditë bëhet gjak, pastaj për katërdhjetë ditë të tjera bëhet mish, pastaj dërgohet një melaqe për t'i dhënë shpirtin dhe ajo melaqja urdhërohet për katër çështje: për regjistrimin, shënimin e rizkut; për caktimin e exhelit – jetës së tij; për caktimin e veprimtarisë së tij dhe për caktimin nëse ka për të qenë besimtarë (fatlum) apo pabesimtarë (fatkeq) ...".*** (Muslimi)

**Pyetje:**

1. *Trego për "Dëshirën e Allahut" dhe dëshirën e krijesave?*
2. *Trego hadithin që flet për krijimin e njeriut në barkun e nënës?*

# KRIJIMI DHE KADERI I ZOTIT

Çka ka në qiej e në tokë i ka krijuar Allahu.
Besimtari i vërtetë bëson në kaderin e Zotit dhe di se nga kaderi është fakti se Zoti i madhëruar ka krijuar gjithë krijesat, disa nga të cilat i shohim e disa nuk i shohim, disa i dimë e i numërojmë e disa as i dimë e as mund t'i numërojmë.

Zoti i Lartmadhëruar ka krijuar jetën për ne, por gjithashtu ka krijuar dhe vdekjen.
Zoti i Lartmadhëruar në Kur'an thotë:

**"Ai është që krijoi vdekjen dhe jetën,për t'ju provuar se cili prej jush është më vepërmirë".** (El-Mulk, 2)

Në një ajet tjetër Zoti i Lartmadhëruar thotë:

( اِنَّا كُلَّ شَيْءٍ خَلَقْنَاهُ بِقَدَرٍ ).

**"Ne çdo send kemi krijuar me masë të caktuar".**
(El-Kamer, 49)

Ne të gjithë e dimë se Zoti i ka krijuar lumenjtë, kodrat, diellin, hënën, yjet, erërat, njeriun, kafshët dhe se të gjitha gjallesat janë të krijuara ashtu siç ka caktuar Allahu, porse duhet mbajtur parasysh se Allahu në Kur'an thotë se ka krijuar edhe sende e gjallesa të tjera të cilat nuk i dimë.

**Pyetje:**

1. *Shpjego pse Zoti ka krijuar jetën dhe vdekjen?*
2. *Shpjego për krijesat e Zotit?*

# URTËSIA ME TË VEGJËLIT

Enes bin Maliku r.a. ka qenë shërbëtor i Muhamedit a.s. kur ishte i vogël.

Një ditë Muhamedi a.s. e dërgon për ta kryer një punë. Enesi niset për ta kryer punën, dhe udhës takon disa fëmijë duke lozur. Enesi u bashkangjitet atyre dhe nga loje harron për të kryer punën për të cilën e kishte urdhëruar i dërguari i Allahut.

Muahamedi a.s. teksa po shkonte pa në treg Enesin duke lozur me fëmijë dhe e rrok nga pas, i buzëqeshi, dhe mandej i tha: “O Enes shko kryje punën për të cilën të kam thënë”.

Enesi tha: “Po! o i dërguar i Allahut, po shkoj”.

Enesi r.a. tregon: “i kam shërbyer Muhamedit a.s. nëntë vjet dhe saherë kur kam vepruar diçka, nuk mbaj mend të më ketë thënë: Pse e bëre, dhe saherë kur nuk e kam kryer një punë, nuk më ka thënë: Pse nuk e ke bërë, gjithmonë thoshte:

***“Çka ka dashur Allahu, është bërë dhe çka nuk ka dashur Allahu, nuk është bërë”.***

# PREJ KADERIT TË ZOTIT NË KADERIN E ZOTIT

Halifja i dytë i muslimanëve – Omeri r.a. - ishte nisur për në Siri. Udhës takohet me komandantët e ushtrisë muslimane. Ata i tregojnë se në Siri ka filluar të përhapet sëmundja ngjitëse e Taunit (kolera). Omeri r.a. pasi u konsultua me shokë vendosi të kthehej; të mos shkonte në Siri që të mos sëmurej nga Tauani.

Ebu Ubejde bin Xherrah r.a. i thotë Omerit r.a.: A po ikën nga kaderi i Zotit xh.sh.? Omeri i përgjigjet: Po, po iki nga kaderi i Zotit që të shkoj në kaderin e Zotit.

Në atë tubim ishte edhe shoku i Muhamedit a.s. Abdurrahman bin Aufi i cili thotë se e kam dëgjuar Muhamedin a.s. të thotë:

> ***“Kur të dëgjoni se në një vend ka sëmundje ngjitëse, mos shkoni atje. Por nëse ka sëmundje ngjitëse aty ku jeni, atëherë mos u largoni nga aty”.***

Omeri u gëzua nga ky shpjegim dhe u kthye me ushtrinë e tij.

# KADERI DHE DURIMI

Kur të tubohen të gjithë njerëzit për të dhënë llogari para Zotit të Lartmadhëruar, thërret një zë:

"Ku janë durimtarët që të hynë në xhenet para llogarisë"? Një pjesë e njerëzve ngrihen. Melaqet i pyesin:

- Ku po shkoni o bijtë e Ademit?
- Në xhenet.
- Para llogarisë?
- Po.
- Po kush jeni ju?
- Ne jemi durimtarët.
- Po në se keni duruar?
- Kemi qenë durimtarë dhe i kemi dëgjuar urdhërat e Zotit xh.sh., dhe kemi qenë durimtarë çkado që na ka ndodhur prej Zotit të Madhëruar, jemi pajtuar me **kaderin** e Zotit xh.sh.".

Zoti i Lartëmadhëruar në Kur'an thotë:

( اِنَّمَا يُوَفَّى الصَّابِرُونَ اَجْرَهُم بِغَيْرِ حِسَابٍ ).

**"Vërtet durimtarët do të shpërblehen pa llogari".**

# KADERI DHE MBËSHTETJA E SINQERTË NË ZOTIN Xh.Sh.

Rrëfehet se një ditë e kanë pyetur Ahmed bin Hambelin për një njeri i cili rrinte vetëm në shtëpi dhe në xhami, dhe që thoshte: Unë nuk punoj asgjë derisa rizku (furnizimi i Zotit) të më vijë te këmbët e mia!

Imami Ahmed bin Hanbeli u përgjigj: Ai është njeri i paditur. Pse Muhamedi a.s. ka thënë:
***“Nëse ju i mbështeteni Allahut me mbështetje të sinqertë, Ai do të ju japë rizk ashtu siç i jep shpendit i cili në mëngjes fluturon prej strofullit të tij i etur e i uritur dhe kthehet i ngopur”.*** Pra, Muhamedi a.s. ka treguar se shpendi shkon, fluturon dhe kthehet, e ai fluturim është fluturim i kërkimit të rizkut.

Muslimani në rend të parë u shtrohet shkaqeve, rrjedhave normale që ka caktuar Zoti në këtë botë, pastaj i mbështetet Zotit të Lartmadhëruar, sepse kështu kanë vepruar sehabët e kështu të veprojnë i ka mësuar Muhamedi a.s.

# BESIMI NË KADERIN E ZOTIT E BËN MUSLIMANIN TË FORTË

Besimi në kaderin e Zotit e bën muslimanin më të fortë e më të fuqishëm, sepse i shikon gjërat përpara, zhvillohet dhe forcohet.

Për këtë arsye edhe Muhamedi a.s. në një hadith thotë:

> ***"Besimtari i fortë dhe i fuqishëm është më i dobishëm dhe më i dashur tek Allahu sesa besimtari i dobët e i plogësht. Prej çdo çështje besimtari përfiton. Angazhohu në çështje të dobishme dhe kërko përkujdesje dhe brojtje prej Allahut dhe mos u bëjsi i paaftë dhe i padobishëm. Nëse të ndodhë diçka mos thuaj: "Sikur të veproja këtë dhe këtë" , por thuaj: "E ka caktuar Zoti (KADERALLAHE) çka ka dëshiruar Allahu, ka ndodhur, sepse fjala "SIKUR", hapë dyert e vesveseve (pandehnave) të shejtanit".*** (Muslimi)

# KËSHILLA E MUHAMEDIT A.S.
# IBN ABASIT

Muhamedi a.s. e ka këshilluar Ibn Abasin në këtë mënyrë:

***"O djalosh po t'i mësoj disa çështje:***

- ***Ruaji (ligjet) e Allahut, Allahu do të të ruajë ty.***
  ***Ruaji ligjet e Allahut, ai do të jetë me ty.***
  ***Për t'iu, lutju Allahut.***
  ***Për t'i kërkuar mbrojtje, kërko prej Allahut.***
  ***Ta dish; nëse i tërë populli tubohet për të bërë dobi, nuk do të munden pos atë dobi që ta ka shkruar Allahu.***
  ***Nëse i tërë populli tubohet për të bërë keq, nuk do të munden pos atë që ta ka shkruar Allahu.***
  ***Letrat janë mbyllur,e  lapsat kanë pushuar së shkruari.***

(Tirmidhiu)

# PËRFUNDIM

Inxhinieri i cili zbulon një mjet, i di detalisht pjesët e atij mjeti se si do të funksionojnë, e di mënyrën dhe fuqinë e veprimit të atij mjeti, e di edhe afatin e amortizimit dhe të prishjes.

Poashtu edhe astronomi në bazë të diturisë së tij e di drejtimin, shpejtësinë dhe vendin nëpër të cilin lëvizë apo qarkullon në gjithësi. Derisa njeriu me dituri të kufizuar i di këto çështje, atëherë si është e mundur që zbuluesi dhe Kriuesi i gjithësisë mos me i parapa, dhe mos me i ditur të gjitha çështjet në mënyrë detale me diturinë e Tij të pakufizuar.

Dituria e Allahut përfshinë të kaluarën, të tashmen, dhe të ardhmen. Pra, dituria e Allahut përfshinë; çka ka qenë, çka është dhe çka do të jetë. Dituria e Allahut është e përpiktë dhe precize.

Behet pyetja: pse të besojmë në Kaderin eZotit?

Besimi në Kaderin e Zotit na mbronë nga dobësimi dhe pikëllimi, nga hidhërimi dhe dëshprimi, pse durojmë vetëm për atë se ashtu e ka caktu Zoti e jo për diçka tjetër.

Besimi në kaderin e Zotit na forcon zemrën dhe na pasuron shpirtin, pse besimtari i cili beson në kaderin e Zotit bëhet i vendosur, stabil dhe trim, pse ai e di se nuk mund t'i ndodhë asgjë atij përpos çka ka qenë e caktuar në diturinë e Allahut. Ai e di se edhe dëmi edhe dobia janë në dorë të Allahut.

Besimi në kaderine Zotit na ruan nga urrejtja dhe zilia, pse ai i cili bën zili në tjetrin ai nuk është pajtuar me kaderin e Zotit.

Besimi në kaderin e Zotit na obligon me u angazhu në punë, në vepra të mira dhe na obligon me i përdorë të gjitha mjetet dhe mundësitë të cilat na i ka dhënë Allahu për gjëra të mira, të vlefshme dhe të dobishme.

Besimi në kaderin e Zotit është begati prej Zotit dhe preventivë për t'u mbrojtur nga të këqijat.

## PËRMBAJTJA: